# ﴿ إيران .. كم هي إسلامية؟ ﴾

« باللغة الألبانية »

دريتون ليكاي

مراجعة: هيئة التحرير لدى موقع "ألب إسلام"

2011 - 1432



| |
|---|
| ***Të dhëna të përgjithshme*** |
| ***Emri i plotë:*** Republika Islamike e Iranit. |
| ***Kryeqyteti:*** Teheran. |
| ***Sipërfaqja:*** 1.648,195 km2. |
| ***Banorët deri më 2009 :*** 74,196,000 |
| ***Përqindja vjetore e rritjes së banorëve (2000 - 2005):*** 1.4% |
| ***Përqindja e muslimanëve:*** 96.% |
| ***Gjuha :*** Persiane. |
| ***Monedha :*** Rijal (IRR) |
| ***Themelimi i parë:*** 1906 |
| ***Deklarimi si republikë Islamike:*** 1 Prill 1979 |
| ***Anëtar i Kombeve të Bashkuara:*** 14 Dhjetor 1955 |
| ***Anëtar i Konferencës Islamike:*** 1969 |

### ❖ *Ana Gjeografike*

Republika "Islamike" e Iranit është njëri ndër shtetet e vendosur në perëndim të Azisë. Emri i saj Iran është përdorur qysh nga periudha e Sasanidëve, por është zyrtarizuar në vitin 1935. Emri "Persi" është përdorur për të treguar aspektin kulturor, ndërsa emri "Iran" është përdorur më tepër për përfaqësim zyrtar. Irani është vendi i tetëmbëdhjetë në botë për nga sipërfaqja, si dhe ka një pozitë të rëndësishme gjeostrategjike për shkak të vendndodhjes së saj qendrore në Euroazi.

Irani kufizohet në veri nga Armenia, Azerbajxhani dhe Turkmenia. Irani gjithashtu ka dalje në detin Kaspik. Kazakistani dhe Rusia janë

edhe fqinjët e drejtpërdrejtë të Iranit në veri. Irani kufizohet në lindje nga Afganistani dhe Pakistani, në jug me Gjirin Persik dhe Gjirin e Omanit, në perëndim nga Iraku, dhe në veriperëndim nga Turqia.

Irani përbëhet nga rrafshnaltat iraniane me përjashtim të brigjeve të Detit Kaspik dhe kufirit me Kazakistanin. Ky është një nga vendet më malorë të botës, peizazhi i tij dominohet nga vargjet malore, të cilat ndajnë basenet e veçanta dhe rrafshnaltat e ndryshme nga njëra-tjetra. Pika më e lartë e Iranit është mali Damavand që arrin 5.610 m, i cili nuk është vetëm maja më e lartë e vendit, por edhe pika më e lartë malore në tokën Euro-Aziatike, në perëndim të vargmaleve të larta Hindu Kush.

❖ ***Ana Historike***

Historia e kulturës iraniane kthehet mbrapsht në kohë para më shumë se dy mijë viteve, atëherë kur fiset beduine endacake ariane (persiane dhe kurde) u përqendruan në Iranin e sotëm. Irani nuk njohu asnjëherë në këtë periudhë unitetin dhe sigurinë, por u zhyt në luftëra fisnore. Pushtetet e ndryshme, të cilat ndërroheshin njëra pas tjetrit cilësoheshin si tiranike. Në këtë periudhë besimi i popullit ishte Zeradetishtja.

Në vitin 559 para erës sonë Kurshi i Madh themeloi perandorinë e parë persiane, ku bashkoi në të Medianitët, Kaldeasit dhe Ledianët. Pas vdekjes së tij pushtetin e mori djali i tij Kumbuzi, i cili futi nën pushtetin e tij Egjiptin e vjetër dhe kufijtë e perandorisë së tij arritën deri në Maqedoninë e vjetër. Pas tij pushtetin e mori djali i tij Dari i Parë, ku nën udhëheqjen e tij perandoria persiane përfundimisht u bë më e fuqishmja në botë. Më pas vazhduan luftërat me grekët dhe romakët, ku persianët u dobësuan mjaft, por në vitin 226 p.e.s. mbreti Erdeshir i parë themeloi perandorinë sasanide persiane, e cila qëndroi në këmbë, derisa e rrëzuan muslimanët me çlirimet e tyre të mëdha në shekullin e shtatë.

Muslimanët gjatë udhëheqjes së Omer b. Hatabit dhe nën komandën e Sad b. Ebi Vekasit arritën t'i mposhtin persianët në betejën e njohur të Kadisijes dhe kjo hapi rrugën për depërtimin e islamit në Persi. Pas çlirimit nga muslimanët Irani u bë vatër e dijes dhe pikënisje e çlirimeve të tjera islame, edhe pse mbeti në anën tjetër burim trazirash dhe orientimesh të ndryshme fetare dhe filozofike, për shkak të natyrës së tij gjeografike, si dhe historisë së tij të pasur me

kultura dhe besime të ndryshme. Iranin e kanë udhëhequr një numër i madh familjesh mbretërore duke filluar nga: El Muadhafferije, Et Tejmurije, Es Saffurije, pastaj El Kaxharijje dhe në fund El Dehlevije, të cilën e pati themeluar Rida Shah Ed Dehleviu në vitin 1925.

❖ ***Ana politike (Rregullimi shtetëror):***

Më pas në vitin 1979 revolucioni i udhëhequr nga Homeini, lideri fetar shiit korri sukses dhe përfundoi me rrëzimin e regjimit të Shahut dhe Irani u shpall Republikë Islamike. Udhëheqës suprem në Iran konsiderohet El Velijjul Fakih, i cili tashti për tashti udhëhiqet nga Ali Hamenei. Ky institucion është themeluar për të garantuar orientimin shiit të Iranit. Ai udhëhiqet nga Komisioni i Ekspertëve të Udhëheqjes dhe jo nëpërmjet votimit të drejtpërdrejtë. Pas tij vjen kryetari, i cili zgjidhet çdo katër vjet dhe ka të drejtë të rizgjidhet vetëm një herë. Vendimet e tij dhe sistemi iranian në përgjithësi i nënshtrohet Komisionit për mbrojtjen e Kushtetutës. Gjithashtu Irani ka Mexhlisin Shura në të cilin përfaqësohen të gjitha grupet brenda Iranit.

❖ ***Politika Iraniane dhe zgjerimi shiit:***

Kur flasim për Iranin dhe sistemin e tij na duhet patjetër të flasim edhe për drejtimin Shiit. Shiizmi si drejtim i ka fillet e veta tek Abdullah b. Sebe, i cili ka qenë një çifut, që pranoi Islamin me qëllim që ta shkatërronte nga brenda, sikurse veproi Pali me Krishterimin. Ai shfrytëzoi konfliktin rreth udhëheqjes mes muslimanëve dhe fillimisht duke e paraqitur mendimin e tij si politik vazhdoi gjersa pretendoi se Aliu ishte Zoti. Shiitët pas tij u ndanë në shumë grupe dhe orientime, por ajo që i bashkon është lufta e tyre për ta çrrënjosur Islamin e vërtetë dhe muslimanët. Grupi i "Ithna Asherijje" është grupi më i përhapur shiit, mbi parimet e të cilit është ngritur sot Republika "Islamike" e Iranit.

- ***Ndër parimet e tyre më të rëndësishme janë***:

***1. Imamati:*** Ku pretendojnë se udhëheqja është e përkufizuar në pasardhësit e Aliut dhe se pas fshehjes së imamit të dymbëdhjetë atë e zëvendëson El Velijj El Fekih. Dymbëdhjetë imamëve iu veshin atribute, që nuk i meriton askush pos Allahut të Lartësuar, si: njohja e të fshehtës e të tjera. Besojnë se kur të dalë imami i tyre i dymbëdhjetë do t'i ndëshkojë kundërshtarët e shiave e që sipas librave të tyre janë muslimanët.

***2. Et Tekije:*** Fshehja e fesë dhe gënjeshtra (shtirja), të cilën e konsiderojnë si një prej parimeve bazë të drejtimit të tyre. Prandaj edhe sot e kësaj dite është vështirë të debatohet me ta, ngase e përdorin gënjeshtrën dhe mashtrimin dhe çfarë është më e çuditshmja ata dhe pasuesit e tyre krenohen me të.
***3. Mus'hafi i Fatimes:*** Ata pretendojnë se ekziston një kopje tjetër e Kuranit, të cilën e kishte Fatimja dhe është në zotërimin e tyre. Edhe pse gjatë gjithë historisë ka mbetur thjesht një pretendim dijetarët e tyre e pohojnë vazhdimisht këtë nëpër librat e tyre, prandaj nuk i duhet vënë veshi atyre që e mohojnë këtë, sepse përdorin tekijen.
***4. Qëndrimi i tyre ndaj Sahabëve*** të Pejgamberit (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të), ku besojnë se shumica e tyre janë renegatë dhe librat e tyre janë të mbushur plot shpifje dhe intriga ndaj tyre.
***5. El Mut'a:*** që ka si qëllim martesën e përkohshme. Kjo është e lejuar tek ata, dhe kështu i ka hapur derën amoralitetit masiv, dhe është një ndër armët e tyre për mashtrimin e muslimanëve të tjerë.

Këto ishin disa nga dallimet mes tyre dhe muslimanëve të tjerë, të cilat i bëjnë të kenë dallime thelbësore në besim dhe jo vetëm në disa çështje të fikhut, siç kanë pretenduar më parë shumë prej atyre, që ftojnë për bashkim mes shiave dhe muslimanëve.

### ❖ *Shiizmi, Irani dhe historia bashkëkohore:*

Irani duke qenë i udhëhequr nga drejtimi shiit luan një rol shkatërrimtar në rimëkëmbjen e umetit. Duke u fshehur nën ombrellën e Islamit dhe mbrojtjes së tij ata kanë arritur të mashtrojnë shumë muslimanë anekënd botës. Ndërsa realisht ata nuk janë asgjë tjetër më shumë se dora e djathtë e çdokujt që ia do të keqen Islamit dhe muslimanëve. Mjafton për këtë të shihen lëvizjet e tyre të fundit në Irak, Afganistan, trazirat e shënuara në shumë shtete islame, shtypja ndaj sunitëve në Iran dhe mund të kuptohet lehtësisht, se të gjitha ato mbesin parulla propagandistike, që përdoren për mashtrimin e muslimanëve të thjeshtë.

Shembujt për këtë janë të shumtë, por mjafton të përmendet se ata pretendojnë se mospajtimi mes tyre dhe Perëndimit është i lidhur në qëndrimin e tyre pozitiv ndaj çështjes palestineze, ndërsa realisht ata vranë me mijëra palestinezë në Liban gjatë luftës civile dhe vranë me qindra sosh dhe persekutuan në Irak, edhe pse statusi i tyre është

statusi i refugjatit dhe e tëra kjo është një pjesë e vogël e historisë sonë bashkëkohore.

Gjithashtu Shiitët nuk kanë qenë asnjëherë partnerë të denjë të muslimanëve në rrugëtimin e tyre dhe pjesëmarrja e tyre në kongreset për afrimin me muslimanët nuk është asgjë tjetër vetëm se mashtrim dhe përfitim në kohë për zbatimin e protokolleve të tyre.

### ❖ *Sunitët në Iran:*

Informacionet për përqindjen e sunitëve në Iran janë të ndryshme. Sipas statistikave zyrtare ata përbëjnë 10%, por ajo që është më e saktë është se ata përbëjnë rreth 20% të popullsisë. Ata ndahen në tri nacionalitete: Kurdë, Beluçi dhe Turkmenë.

Gjatë revolucionit të Homeinit edhe sunitët morën pjesë dhe ndihmuan në realizimin e tij, mirëpo pas tij ata u privuan nga të drejtat e tyre themelore. Edhe pse përbëjnë një të pestën e banorëve ata nuk përfaqësohen në qeveri dhe pushtet konform përqindjes së tyre. Ata jo vetëm që janë të privuar nga postet e larta, por edhe prej të drejtave themelore, si xhamitë p.sh., ku Teherani llogaritet të jetë kryeqyteti i vetëm në të cilin nuk ka xhami dhe sunitët detyrohen të falen në hapësirat e ambasadës saudite dhe pakistaneze. Kjo flet mjaft për gjendjen e mjerueshme të sunitëve në Iran.

### ❖ *Shqiptarët dhe Irani:*

Shiizmi paraqet edhe një sfidë tjetër për muslimanët shqiptarë. Edhe pse gjeografikisht larg Iranit dhe ndikimit të tij prapë se prapë shqiptarët janë sfiduar nga regjimi i Iranit dhe drejtimi i tij Shiit. Fillimisht duke përmirësuar imazhin e tyre dhe duke iu shmangur realitetit nëpërmjet literaturës së llojllojshme që kanë shpërndarë dhe për këtë shfrytëzuan edhe mendimin e mirë për ta nga ana e "Vëllezërve Muslimanë" mes shqiptarëve. Por në denoncimin e mendimeve dhe orientimit të tyre pas Allahut të Lartësuar rol të madh luajtën Bashkësitë Islame dhe fryma e vetëdijesimit për rolin e Kuranit dhe Sunetit në trojet shqiptare, të cilat ishin të vëmendshme ndaj rolit shkatërrimtar shiit dhe nuk pranuan t'iu nënshtroheshin ofertave të tyre tërheqëse. Shpresojmë se kjo lloj rezistence do të vazhdojë edhe më tej dhe sidomos kur në kohët e fundit e tërë bota islame është sensibilizuar ndaj veprimeve qëllimkëqija të Iranit në shumë sfera, dhe

se në këtë spektri islam shqiptar duhet të jetë i bashkuar dhe i një fjale.

- ***Ekonomia Iraniane:***

Ekonomia e Iranit është e dominuar nga eksportet e naftës dhe gazit, të cilat përbëjnë 50-70% të ardhurave të qeverisë dhe 80% të ardhurave të eksportit ndërmjet 2006 dhe 2008. Gjithashtu ekonomia në masë të madhe i takon sektorit publik, me rreth 60% të ekonomisë së kontrolluar direkt nga qendra dhe të planifikuara nga shteti. Një tipar unik i ekonomisë së Iranit është fryrja e madhe e buxhetit për fondacionet fetare, buxhetet e të cilave së bashku janë sa gjysma e atij të qeverisë qendrore. Rritja e çmimeve të naftës i ka lejuar Iranit të mbledhë një shumë të madhe rezervash, megjithatë kjo nuk ka arritur të lehtësojë vështirësitë ekonomike, të cilat përfshijnë dy sfera atë të papunësisë dhe të inflacionit. Shumë iranianë detyrohen të largohen nga vendi, për shkak të gjendjes së rënduar ekonomike. Industria iraniane mbështetet kryesisht në fushat, si: prodhimi i makinave, materialeve të ndërtimit, pajisjeve shtëpiake, ushqimeve dhe mallra bujqësore, armatimet, farmaceutikë, si dhe në energji dhe materiale petrokimie. Irani llogaritet për nga rezervat e naftës si vendi i katërt në botë, ndërsa i dyti për nga rezervat e gazit natyror. Gjithashtu ai zotëron edhe një pasuri të madhe në bagëti.